# Imani dhe shtyllat e tij

# الإيمان وأركانه

< Shqip – Albanian – ألباني >





Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل


Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# IMANI DHE SHTYLLAT E TIJ



**Përkufizimi gjuhësor i fjalës "Iman":**

Fjala *Iman* (الإيمان) gjuhësisht domethënë *vërtetim* dhe *pranim*.

**Përkufizimi imanit sipas pasuesve të sunetit dhe xhematit është:**

a. besim me zemër,

b. shqiptim me gjuhë,

c. veprim me gjymtyrë,

d. shtohet me bindje ndaj Zotit, dhe

e. pakësohet me mëkatim ndaj Tij.

**SHTYLLAT E IMANIT**

Shtyllat e imanit janë gjashtë:

1. Besimi në Allahun.
2. Besimi në melekë.
3. Besimi në Librat e Allahut.
4. Besimi në të dërguarit e Allahut.
5. Besimi në Ditën e Gjykimit.
6. Besimi në kader (caktimin e Allahut).

**1. Besimi në Allahun përfshin katër çështje:**

a. Besimi në ekzistimin e Allahut.

b. Besimi se Ai është Zoti dhe Sunduesi.

c. Besimi se vetëm Ai meriton adhurimin.

d. Besimi në emrat dhe cilësitë e Tij.

**2. Besimi në melekë përfshin katër çështje:**

a. Besimi në ekzistimin e melekëve.

b. Besimi në melekët që i njohim me emra, sikurse Xhibrili, dhe besimi në mënyrë të përgjithshme në melekët që nuk ua dimë emrat.

c. Besimi në cilësitë e tyre që i dimë.

d. Besimi në veprat e tyre që i dimë, të cilat i bëjnë me urdhrin e Allahut.

**3. Besimi në Librat e zbritur përfshin katër çështje:**

a. Besimi se ata janë vërtet të zbritur nga Allahu.

b. Besimi në emrat e librave që i njohim me emra, siç janë Kurani, Teurati dhe Inxhili.

c. Besimi i tregimeve që thuhen në këta libra, sikurse tregimet e Kuranit dhe tregimet e pashtremberuara të Librave të mëparshëm, të cilat janë përcjellë në sheriatin tonë.

d. Besimi në normat e pashfuqizuara të këtyre Librave dhe po ashtu pajtimi me to dhe dorëzimi ndaj tyre, pa marrë parasysh a e dimë urtësinë a jo dhe besimi se Kurani ka shfuqizuar të gjithë Librat e mëparshëm.

**4. Besimi në të dërguarit e Allahut përfshin katër çështje:**

a. Besimi se ata janë vërtet të dërguar nga Allahu dhe se kushdo që e mohon ndonjë të dërguar është sikur t'i mohonte të gjithë të dërguarit.

b. Besimi me emra në ata të dërguar që përmenden me emra, siç janë: Muhamedi, Ibrahimi, Musai, Isai, Nuhu e kështu me radhë (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta).

c. Besimi në lajmërimet e tyre autentike.

d. Zbatimi i kushtetutës së pejgamberit të dërguar te ne, që është Muhamedi, vula e pejgamberëve, i cili është i dërguar te të gjithë njerëzit.

**5. Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin tri çështje:**

a. Besimi në ringjallje.

b. Besimi në llogaridhënie dhe shpërblim.

c. Besimi në Xhenet dhe Xhehenem.

Besimi në Ditën e Gjykimit përfshin gjithashtu besimin në çdo gjë që do të ndodhë pas vdekjes, ku bëjnë pjesë edhe sprova e varrit dhe ndëshkimi e shpërblimi në varr.

**6. Besimi në kader përfshin katër çështje:**

a. Besimi se Allahu e ka ditur çdo gjë në mënyrë të hollësishme.

b. Besimi se Allahu e ka shkruar këtë në "Pllakën e Ruajtur" që në arabisht quhet "El-Leuh el-Mahfudh" (اللوح المحفوظ).

c. Besimi se asgjë nuk ekziston pa vullnetin e Allahut të Madhërishëm.

d. Besimi se çdo gjë që ekziston është krijuar nga Allahu, duke përfshirë qeniet, cilësitë dhe lëvizjet e tyre.

**Argumenti për gjashtë shtyllat e imanit:**

1. Thënia e Allahut:

﴿ لَّيۡسَ ٱلۡبِرَّ أَن تُوَلُّواْ وُجُوهَكُمۡ قِبَلَ ٱلۡمَشۡرِقِ وَٱلۡمَغۡرِبِ وَلَٰكِنَّ ٱلۡبِرَّ مَنۡ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِ وَٱلۡمَلَٰٓئِكَةِ وَٱلۡكِتَٰبِ وَٱلنَّبِيِّـۧنَ ﴾

**﴾Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët.﴿**[1]

2. Gjithashtu edhe thënia e Allahut:

﴿ إِنَّا كُلَّ شَيۡءٍ خَلَقۡنَٰهُ بِقَدَرٖ ٤٩ ﴾

**﴾Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me kader (masë të paracaktuar).﴿**[2]

3. Argument nga suneti e kemi hadithin e Xhibrilit, kur e pyeti Xhibrili عليه السلام Pejgamberin ﷺ, duke thënë: *"Më trego për imanin."* Ai tha: *"Imani është të besosh Allahun, melekët e Tij, librat e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Gjykimit dhe të besosh se Allahu ka caktuar çdo gjë, qoftë e mirë a e keqe."*[3]

[1] Sureja el-bekare, 177.

[2] Sureja el-kamer, 49.

[3] Muslimi.

